



# Veçoritë e kondicionerit tuaj të ri

## Ofertë për një Verë të Freskët

Në ato ditë të nxehta të verës dhe netë të gjata pa gjumë, nuk ka mënyrë më të mirë për t'i shpëtuar nxehtësisë përveç rehatisë freskuese në shtëpi. Kondicioneri i juaj i ri sjell përfundimin e ditëve të lodhshme e të nxehta verore dhe ju lë të pushoni. Luftojeni nxehtësinë me kondicionerin tuaj këtë verë.

## Sistem me Kosto Efiçiente

Kondicioneri juaj i ri jo vetëm që ju ofron energji freskuese maksimale në verë, por mund të jetë edhe një metodë efikase ngrohjeje në dimër me sistemin e përparuar të "Pompës nxehëse". Sistemi "Pompa Nxehëse" është 3 herë më efikase krahasuar me aparatet tjera nxehëse elektrike, prandaj me këtë ju do të zvogëloni kostot tuaja edhe me tepër. Tani, përmbushni nevojat tuaja vjetore vetëm me një kondicioner.

## Bukuri për Kudo

Dizajni elegant dhe i harmonishëm i jep prioritet estetikës të hapësirës tuaj dhe plotëson çdo dekor ekzistues të brendshëm. Me ngjyrën e tij të butë dhe formën me cepa të rrumbullakosur, kondicioneri i ri i shton klas cilësdo dhome. Shijoni atë çka ju ofron kondicioneri juaj për nga funksioni dhe nga ana estetike.

## Funksion i good'sleep

Funksioni i good'sleep ju mundëson që të caktoni një temperaturë të përshtatshme për gjumë ndërkohë që kurseni energjinë dhe flini rehat.

# Përmbajtja

**PËRDORIMI I KONDICIONERIT**

  



# Masa sigurie

Para se të përdorni kondicionerin tuaj të ri, ju lutemi lexoni këtë manual për t'u siguruar se dini të përdorni në mënyrë të sigurt dhe efikase veçoritë gjithëpërfshirëse dhe funksionet e pajisjes tuaj të re.

Për shkak se udhëzimet operative në vijim përfshijnë modele të ndryshme, karakteristikat e kondicionerit tuaj mund të ndryshojnë pak nga ato që janë përshkruar në këtë manual. Nëse keni ndonjë pyetje, telefononi qendrën më të afërt apo kërkoni ndihmë dhe informata online në www.samsung.com.



**Simbole të rëndësishme të sigurisë dhe masat paraprake:**

| | |
|---|---|
| ⚠ **PARALAJMËRIM** | Veprimet e rrezikshme ose të pasigurta mund të shkaktojnë **lëndime të ndryshme ose vdekje.** |
| ⚠ **KUJDES** | Veprimet e rrezikshme ose të pasigurta mund të shkaktojnë **lëndime të vogla personale apo dëmtime të pronave.** |

| | | | |
|---|---|---|---|
| ❗ | Ndiqni udhëzimet. | (shkëputni) | Shkëputni energjinë elektrike. |
| ⃠ | MOS u përpiqni. | (mos çmontoni) | MOS e çmontoni. |
| (tokëzim) | Sigurohuni që makineria është e tokëzuar për të parandaluar ndonjë goditje elektrike. | | |

## PËR INSTALIMIN ⚠ PARALAJMËRIM

❗ **Përdorni linjën elektrike me specifikimet e energjisë së produktit ose më të lartë dhe përdorni linjën elektrike vetëm për këtë pajisje. Përveç kësaj, mos përdorni një kordon shtesë.**

- ▶ Përdorimi i kordonit shtesë mund të shkaktojë goditje elektrike ose zjarr.
- ▶ Mos përdorni transformator elektrik. Mund të shkaktojë goditje elektrike ose zjarr.
- ▶ Nëse tensioni/frekuenca/kushti aktual i vlerësuar është i ndryshëm, mund të shkaktojë zjarr.

**Instalimi i kësaj pajisje duhet të bëhet nga një teknik i kualifikuar apo kompani shërbimi.**

- ▶ Nëse nuk i përmbaheni këtyre rregullave, kjo mund të shkaktojë goditje elektrike, zjarr, shpërthim, probleme me produktin, ose lëndime.

**Instaloni një çelës apo ndërprerës qarku që është i dedikuar vetëm për kondicionerin.**

- ▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkaktohen goditje elektrike ose zjarr.

**Fiksojeni njësinë e jashtme në mënyrë që pjesa elektrike e saj të mos ekspozohet.**

- ▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkaktohen goditje elektrike ose zjarr.







**Mos e instaloni këtë pajisje afër ndonjë pajisjeje ngrohëse, materiali ndezës. Mos e instaloni këtë pajisje në një vend të lagësht, vajor apo me pluhur, në një vend të ekspozuar ndaj dritës së diellit dhe shiut. Mos e instaloni këtë pajisje në një vend ku mund të ketë rrjedhje gazi.**

- ▶ Kjo mund të shkaktojë goditje elektrike ose zjarr.

**Kurrë mos e instaloni pajisjen në një vend si për shembull lart në mur ku mund të bjerë.**

- ▶ Nësë njësia e jashtme bie, mund të shkaktohen dëmtime, vdekje ose dëmtime të pronës.

**Kjo pajisje duhet të vendoset në tokë siç duhet. Mos e vendosni pajisjen në një tub gazi, tub uji plastik apo linjë telefoni.**

- ▶ Në rast të kundërt mund të shkaktohet goditje elektrike, zjarr dhe shpërthim.
- ▶ Sigurohuni që të përdorni një prizë energjie me tokëzim.

## PËR INSTALIMIN | ⚠KUJDES

**Instaloni pajisjen tuaj në vend të sheshtë dhe me nivel ku mund të mbahet pesha e saj.**

- ▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkaktohen vibrime të panevojshme, zhurma ose probleme me produktin.

**Instaloni tubin kullues në mënyrën e duhur që uji të kullojë siç duhet.**

- ▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkaktohet rrjedhje uji dhe dëmtime të pronës.

**Kur instaloni njësinë e jashtme, sigurohuni që të keni lidhur tubin e kullimit në mënyrë që rrjedhja të kryhet siç duhet.**

- ▶ Uji i nxjerrë gjatë operacionit të nxehjes nga njësia e jashtme mund të derdhet dhe të shkaktojë dëmtime të pronës.
  Veçanërisht, në dimër, nëse bie ndonjë copë akulli, mund të shkaktohen lëndime, vdekje apo dëmtime të pronës.





## PËR FURNIZIMIN ME ENERGJI | ⚠PARALAJMËRIM

**Kur çelësi elektrik dëmtohet, kontaktoni me qendrën më të afërt të shërbimit.**

**Mos e tërhiqni apo përkulni më shumë se ç'duhet linjën elektrike. Mos e përdridhni apo rrotulloni linjën elektrike. Mos e shtrëngoni linjën elektrike në një objekt metalik, vendosni një objekt të rëndë mbi linjën elektrike, vendosni një linjë elektrike midis objekteve, apo shtyni linjën elektrike në hapësirën prapa pajisjes.**

▶ Kjo mund të shkaktojë goditje elektrike ose zjarr.

## PËR FURNIZIMIN ME ENERGJI | ⚠KUJDES

**Kur nuk e përdorni kondicionerin për një periudhë të gjatë apo gjatë ndonjë vetëtime/stuhie të rrufeshme, shkëputeni energjinë elektrike në ndërprerësin e qarkut.**

▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkaktohen goditje elektrike ose zjarr.

## PËR PËRDORIM | ⚠PARALAJMËRIM

**Nësë pajisja është përmbytur, ju lutemi kontaktoni qendrën më të afërt të shërbimit.**

▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkaktohen goditje elektrike ose zjarr.

**Nëse pajisja bën zhurmë të çuditshme, mban erë djegësirë apo tym, shkëputni menjëherë energjinë elektrike dhe kontaktoni qendrën më të afërt të shërbimit.**

▶ Në rast të kundërt mund të shkaktohet goditje elektrike ose zjarr.

**Në rastin e rrjedhjes së gazit (të tillë si gazi i propanit, gazi i lëngshëm, etj.) ajroseni menjëherë pa prekur linjën elektrike. Mos e prekni pajisjen ao linjën elektrike.**

▶ Mos e përdorni ventilatorin.

▶ Një shkëndijë mund të shkaktojë shpërthim apo zjarr.

**Për të ri-instaluar kondicionerin, ju lutemi kontaktoni qendrën më të afërt të shërbimit.**

▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkaktohen probleme me produktin, rrjedhje uji, goditje elektrike ose zjarr.

▶ Nuk ofrohet ndonjë shërbim transporti për këtë produkt. Nëse e ri-instaloni produktin në një vend tjetër, do të duhet të paguani për shërbime shtesë për rregullimin dhe instalimin e saj.

▶ Veçanërisht kur dëshironi ta instaloni produktin në një vend jo të zakonshëm si psh. në një zonë industriale ose pranë bregut të detit ku ekspozohet ndaj kripës në ajër, ju lutemi që të kontaktoni qendrën më të afërt të shërbimit.














**Mos e prekni çelësin elektrik me duar të lagura.**

▶ Kjo mund të shkaktojë goditje elektrike ose zjarr.

**Mos e fikni ajrin e kondicionuar me çelësin elektrik kur ai është në punë.**

▶ Fikja dhe më pas ndezja e ajrit të kondicionuar sërish me çelësin elektrik mund të shkaktojë shkëndijë elektrike dhe si rrjedhim goditje elektrike dhe zjarr.

**Pasi të keni shpaketuar kondicionerin, ruajini të gjitha materialet e paketimit mirë larg fëmijëve pasi ato mund të jenë të rrezikshme për fëmijët.**

▶ Nëse fëmija vendos një qese në kokë mund të mbytet.

**Mos futni gishtat apo substanca të huaja në prizë kur kondicioneri është në funksion.**

▶ Merrni masa të veçanta në mënyrë që fëmijët të mos lëndohen duke futur gishtat në produkt.

**Mos prekni me duar apo me gishta tehun e fryrjes të ajrit gjatë funksionit të ngrohjes.**

▶ Kjo mund të shkaktojë goditje elektrike ose djegie.

**Mos futni gishtat apo substanca të huaja në grykëne hyrjes/daljes të ajrit të kondicionerit.**

▶ Merrni masa të veçanta në mënyrë që fëmijët të mos lëndohen duke futur gishtat në produkt.

**Mos e goditni ose tërhiqni kondicionerin me shumë forcë.**

▶ Kjo mund të shkaktojë zjarr, lëndime ose probleme me produktin.





## PËR PËRDORIM ⚠PARALAJMËRIM

**Mos vendosni objekte pranë njësisë të jashtme që lejon fëmijët të ngjiten te makineria.**

▶ Kjo mund të shkaktojë në lëndime serioze të fëmijëve.

**Mos e përdorni këtë kondicioner për periudha të gjata kohore në vende të paajrosura apo pranë njerëzve të paaftë.**

▶ Pasi kjo mund të jetë e rrezikshme për shkak të mungesës së oksigjenit. Hapni një dritare të paktën një herë në orë.

**Nëse ndonjë substancë e huaj e tillë si uji hyn në pajisje, ndërprisni energjinë elektrike dhe kontaktoni qendrën më të afërt të shërbimit.**

▶ Në rast të kundërt mund të shkaktohet goditje elektrike ose zjarr.

**Mos provoni ta riparoni, çmontoni ose modifikoni pajisjen vetë.**

▶ Mos përdorni siguresa (si bakër, tel çeliku, etj.) në vend të siguresave standarde.

▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkakohen goditje elektrike, zjarr, probleme me produktin ose lëndime.

## PËR PËRDORIM ⚠KUJDES

**Mos vendosni objekte ose pajisje poshtë njësisë të brendshme.**

▶ Rrjedhja e ujit nga njësia e brendshme mund të shkaktojë zjarr ose dëmtime të pronës.

**Kontrolloni të paktën njëherë në vit që korniza e njësisë të jashtme nuk është thyer.**

▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkaktohen lëndime, vdekje ose dëmtime të pronës.

**Energjia maksimale matet në përputhje me standardet IEC për sigurinë dhe rryma matet sipas standardit ISO për efikasitetin e energjisë.**













**Mos hipni sipër pajisjes apo vendosni objekte (si rroba, qirinj të ndezur, cigare të ndezura, enë, lëndë kimike, objekte metalike, etj.) mbi pajisje.**

▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkaktohen goditje elektrike, zjarr, probleme me produktin ose lëndime.

**Mos përdorni pajisjen me duar të lagura.**

▶ Kjo mund të shkaktojë goditje elektrike.

**Mos spërkatni materiale avulluese si psh. insekticide mbi sipërfaqen e pajisjes.**

▶ Ashtu siç janë të dëmshme për njerëzit, gjithashtu mund të shkaktojë goditje elektrike, zjarr ose probleme me produktin.

**Mos pini ujë nga kondicioneri.**

▶ Uji mund të jetë i dëmshëm për njerëzit.

**Mos ushtroni forcë mbi telekomandë apo çmontini telekomandën.**

**Mos i prekni tubat e lidhura me produktin.**

▶ Kjo mund të shkatojë djegie ose lëndime.

**Mos përdorni këtë kondicioner për të ruajtur pajisje preçizioni, ushqime, kafshë, bimë ose artikuj kozmetike, apo për çfarëdo qëllimesh të pazakonta.**

▶ Kjo mund të shkaktojë dëmtime të pronës.

**Shmangni ekspozimin e njerëzve, kafshëve ose bimëve ndaj rrjedhjes së ajrit të kondicionerit për një kohë të gjatë.**

▶ Kjo mund të shkaktojë dëme tek njerëzit, kafshët ose bimët.

**Kjo pajisje nuk është parashikuar që të përdoret nga persona (përfshirë fëmijët) me aftësi të kufizuara, ndjeshmërie ose mendore, apo mungesë të përvojës dhe njohurisë, përveçse nëse u është dhënë mbikëqyrje ose udhëzime në lidhje me përdorimin e pajisjes nga një person i përgjegjshëm për sigurinë e tyre. Fëmijët duhet të mbikqyren që të mos luajnë me pajisjen.**





## PËR PASTRIMIN ⚠PARALAJMËRIM

⃠ **Mos pastroni pajisjsen duke spërkatur ujë direkt mbi të. Mos përdorni benzinë, hollues ose alkool për të pastruar pajisjen.**

▶ Kjo mund të shkaktojë humbje të ngjyrës, deformim, dëmtim, goditje elektrike ose zjarr.

**Përpara pastrimit apo kryerjes së mirëmbajtjes, ndërprisni energjinë elektrike dhe prisni derisa të ndalet ventilatori.**

▶ Në rast të kundërt mund të shkaktohet goditje elektrike ose zjarr.

## PËR PASTRIMIN ⚠KUJDES

❗ **Bëni kujdes kur pastroni sipërfaqen e shkëmbyesit të nxehtësisë në njësinë e jashtme pasi ai ka anë të mprehta.**

▶ Për të shmangur prerjen e gishtave, vishni dorashka të holla pambuku gjatë pastrimit.

⃠ **Mos e pastroni vetë kondicionerin nga brenda.**

▶ Për të pastruar pjesën e brendshme të pajisjes, kontaktoni qendrën më të afërt të shërbimit.

▶ Kur pastroni filtrin e brendshëm, referojuni përshrkimeve në pjesën 'Pastrimi i kondicionerit'.

▶ Nëse nuk veprohet kështu mund të shkaktohen dëmtime, goditje elektrike ose zjarr.





# Kontrollimi para përdorimit

## Renditjet e funksionimit

### Tabela më poshtë tregon renditjet e temperaturës dhe lagështisë në të cilat mund të funksionojë kondicioneri. Referojuni tabelës për përdorim të efektshëm.

| Mënyra | Temperatura e brendshme | Temperatura e jashtme | Lagështia e brendshme |
|---|---|---|---|
| Cooling (Ftohja) | 16˚C~32˚C | -10˚C~46˚C | Lagështia relative 80% ose më pak |
| Heating (Ngrohja) | 27˚C ose më pak | -15˚C~24˚C | - |
| Dry (Thatë) | 18˚C~32˚C | -10˚C~46˚C | - |

- ▶ Nëse kondicioneri vepron në modalitetin e ftohjes për një kohë të gjatë në një hapësirë me lagështi të lartë, mund të krijohen bulëza uji.
- ▶ Nëse temperatura e jashtme bie deri në -5°C, kapaciteti i ngrohjes mund ulet deri në 60%~70% të kapacitetit të specifikuar nga kushtet e përdorimit.

## Mirëmbajtja e kondicionerit

### Mbrojtja të brendshme me anë të sistemit të njësisë së kontrollit

▶Kjo mbrojtje e brendshme vepron nëse ndodh një defekt i brendshëm në kondicioner.

| Lloji | Përshkrimi |
|---|---|
| Kundër ajrit të ftohtë | Ventilatori i brendshëm do të fiket kundrejt ajrit të ftohtë kur pompa ngrohëse është duke u ngrohur. |
| Cikli i shkrirjes së akullit | Ventilatori i brendshëm do të fiket për të shkrirë akullin kur pompa e ngrohjes të jetë duke ngrohur. |
| Anti-mbrojtja e baterisë së brendshme | Kompresori do të fiket në mënyrë që të mbrojë baterinë e brendshme kur kondicioneri vepron në modalitetin e Ftohjes. |
| Mbrojtja e kompresorit | Kondicioneri nuk fillon funksionin e tij menjëherë për të mbrojtur kompresorin e njësisë së jashtme pasi ai të ketë filluar. |


SHËNIME

- Nëse pompa ngrohëse është duke funksionuar në modalitetin e Ngrohjes, cikli i Shkrirjes së Akullit vihet në veprim që të largojë akullin nga njësia e jashtme i cili mund të jetë grumbulluar për shkak të temperaturave të ulëta. Ventilatori i brendshëm fiket automatikisht dhe rifillon punën vetëm pasi të përfundojë cikli i shkrirjes së akullit.





# Kontrolli i emrave të pjesëve

Kondicioneri juaj mund të duket pak ndryshe nga figurat e treguara më poshtë në varësi të modelit tuaj.

SHQIP

## Pjesët kryesore




## Treguesit







# Kontrolli i telekomandës

- Drejtojeni telekomandën drejt marrësit të sinjalit të telekomandës në njësinë e brendshme.
- Kur shtypni butonin në telekomandë në mënyrën e duhur, do të dëgjoni një tingull nga pajisja e brendshme dhe do të shfaqet një tregues transmetues (📶) në ekranin e telekomandës.

## Butonat e telekomandës





KUJDES

- Sigurohuni që telekomanda të mos laget me ujë.







## Ekrani i telekomandës




## Koha e ndërrimit të baterive

Kur bateria është harxhuar, do t'ju paraqitet shenja ( ) në ekranin e telekomandës. Kur paraqitet kjo ikonë, ndërroni bateritë. Bateritë e telekomandës duhet të jenë të llojit 1,5V AAA.

## Ruajtja e telekomandës

Kur nuk e përdorni telekomandën për një kohë të gjatë, hiqni bateritë prej saj dhe ruajeni atë.

## Vendosja e baterive



1. **Shty levën siç tregon shigjeta në pjesën e pasme të telekomandës dhe tërhiqeni lart.**
2. **Vendosni dy bateri AAA.**
   Kontrolloni që shenjat "+" dhe "-" të përputhen siç duhet. Sigurohuni që t'i keni vendosur bateritë në pozicion të duhur.
3. **Mbyllni kapakun duke e vendosur atë në pozicionin e tij origjinal.**
   Do të duhej të dëgjoni një tingull klik kur kapaku të mbyllet siç duhet.


SHËNIME

- Sinjali mund të mos kapet mirë nëse pranë ka llamba me ndriçim fluoreshent të tilla si llambat fluoreshente inverter.
- Nëse produkte tjera elektrike i përgjigjen telekomandës, kontaktoni me qendrën më të afërt të shërbimit.





# Funksionet Bazë

Funksioni bazë është një mënyrë funksionimi që mund të zgjidhet duke shtypur butonin **Mode** (Mënyra).

## Auto (Auto)

Në mënyrën Auto (Automatike), kondicioneri do të vendosë në mënyrë automatike temperaturën dhe shpejtësinë e ventilatorit në varësi të temperaturës të dhomës.

- Nëse përdorni një sistem të shumëfishtë, në funksionin Auto, sistemi zgjedh një parametër temperature dhe një mënyrë të përshtatshme funksioni (FRESKËT ose NGROHTË) duke u bazuar në temperaturën e dhomës në fillim të funksionit.

## Cool (Freskët)

Në mënyrën Cool (Freskët) kondicioneri do të freskojë dhomën tuaj. Ju mund të rregulloni temperaturën dhe shpejtësinë e ventilatorit që të ndiheni më freskët në stinën e nxehtë.

- Nëse temperaturat aktuale jashtë janë shumë më të larta sesa temperatura e zgjedhur brenda, duhet pak kohë për të sjellë temperaturën e brendshme në freskinë e dëshiruar.
- Mënyra e Qetë ( , ) e bën zhurmën më të qetë gjatë funksionimit në mënyrën Cool (Freskët).

## Dry (Thatë)

Kondicioneri në mënyrën e thatë vepron si një anti-lagështi duke larguar lagështinë nga ajri i brendshëm.
Mënyra e thatë e bën ajrin të ndihet si i rifreskuar në një klimë të lagësht.

Për të maksimalizuar kapacitetin e anti-lagështisë gjatë operacionit të thatë, kondicioneri mund të funksionojë në temperatura më të ulëta ose më të larta se temperaturat e caktuara në telekomandë.

## Fan (Ventilatori)

Ventilatori mund të zgjidhet për ajrosjen e dhomës tuaj. Ventilatori mund të ndihmojë në rifreskimin e ajrit të ndenjur në dhomën tuaj.

## Heat (Ngrohja)

Kondicioneri ngroh në të njëjtën mënyrë si edhe ftoh. Ngrohni dhomën tuaj me këtë pajisje me shumë funksione në dimrin e ftohtë.

- Ventilatori mund të mos punojë për rreth 3-5 minuta në fillim për të përandaluar çfarëdo plasje ndërsa kondicioneri po ngrohet.
- Mënyra e Qetë ( , ) e bën zhurmën më të ulët gjatë funksionit të saj në mënyrën e Ngrohjes.
- Meqenëse kondicioneri ngroh dhomën duke marrë energjinë ngrohëse nga ajri i jashtëm, kapaciteti ngrohës mund të ulet kur temperatura e jashtme është jashtëzakonisht e ulët.
  Përdorni një pajisje shtesë ngrohëse së bashku me kondicionerin nëse ndiheni që kondicioneri nuk është duke ngrohur mjaftueshëm.












## Shtypni butonin ⏻ për të ndezur kondicionerin.

## Shtypni butonin Mode për të caktuar mënyrën e funksionit.

- Sa herë që shtypni butonin Mode (Mënyrë), ajo do të ndryshoj në renditje Auto, Ftohje, Thatë, Ventilator dhe Ngrohje.




## Shtypni butonin Fan për të vendosur shpejtësinë e dëshiruar të ventilatorit.

| | |
|---|---|
| Auto (Auto) | (Auto) |
| Cool (Freskët) | (Auto), (Ulët), (Mes), (Lartë) |
| Dry (Thatë) | (Auto) |
| Fan (Ventilatori) | (Ulët), (Mes), (Lartë) |
| Heat (Ngrohja) | (Auto), (Ulët), (Mes), (Lartë) |

## Shtypni butonin Temp për të rregulluar temperaturën.

| | |
|---|---|
| Auto (Auto) | Mund të rregulloni temperaturën e dëshiruar me 1°C brenda kufirit 16°C~30°C. |
| Cool (Freskët) | Mund të rregulloni temperaturën e dëshiruar me 1°C brenda kufirit 16°C~30°C. |
| Dry (Thatë) | Mund të rregulloni temperaturën e dëshiruar me 1°C brenda kufirit 18°C~30°C. |
| Fan (Ventilatori) | Rregullimi i temperaturës nuk është i mundur. |
| Heat (Ngrohja) | Mund të rregulloni temperaturën e dëshiruar me 1°C brenda kufirit 16°C~30°C. |


SHËNIME

- Lëvizja e ajrit mund të rregullohet në mënyrë manuale (shiko faqen 16 për udhëzime.)

  

# Rregullimi i drejtimit të ajrit

Rrjedhja e ajrit mund të drejtohet në pozicionin e dëshiruar.

## Rrjedhja vertikale e ajrit

Tehet e rrjedhjes së ajrit lëvizin lart dhe poshtë.







**Shtypni butonin Air swing (Lëvizja e ajrit) në telekomandë.**

- ▶ Treguesi i lëvizjes së ajrit do të ndizet dhe tehet e drejtimit të ajrit lëvizin vazhdimisht lart e poshtë për të qarkulluar ajrin.
- ▶ Shtypni butonin e Lëvizjes së Ajrit në telekomandën tuaj përsëri për të mbajtur rrjedhjen e ajrit në një pozicion të fiksuar.

## Rrjedhja horizontale e ajrit

Sigurohuni që levat e tehut që dalin nga tehet e rrjedhjes së ajrit nuk janë të prishura.






**Lëvizni kapësen e levës së tehut majtas ose djathtas për të mbajtur drejtimin e rrjedhjes së ajrit në një pozicion të fiksuar sipas dëshirës.**


KUJDES

- Bëni shumë kujdes me gishtat kur rregulloni drejtimin Horizontal të rrjedhjes së ajrit.
  Ekziston një rrezik i mundshëm i ndonjë lëndimi personal kur veprohet pa kujdes tek njësia.

# Përdorimi i funksionit Turbo

Funksioni Turbo ndihmon për të freskuar dhomën shpejt dhe me efektshmëri.







**Shtypni butonin Turbo në telekomandë gjatë mënyrës Cool (Freskët).**

- ▶ Treguesi turbo shfaqet në ekranin e telekomandës dhe kondicioneri vepron në funksionin Turbo për 30 minuta.

| Anulo | Shtypni butonin **Turbo** edhe njëherë. |
|---|---|


SHËNIME

- Funksioni Turbo është i disponueshëm vetëm në mënyrën Cool (Freskët).
- Nëse shtypni butonin **Mode** (Mënyrë) ndërkohë që funksioni Turbo është ndezur, kjo do të ndalojë funksionin.
- Temperatura/Shpejtësia e ventilatorit nuk mund të rregullohen ndërkohë që përdorni këtë funksion.





# Mënyra e good' sleep

Për një gjumë të rehatshëm, ky kondicioner do të funksionojë në Bie në gjumë ▷ Gjumë me tingull ▷ Zgjohu nga mënyra e good' sleep.

## Kur kondicioneri është i ndezur dhe në mënyrën freskët/ngrohtë




1. **Shtypni butonin good' sleep në telekomandë.**
   - ▶ Treguesi i **good' sleep** shfaqet dhe treguesi i kohëmatësit të fikur fillon të pulsojë në ekranin e telekomandës.
2. **Shtypni butonin Time Up (Koha Lart) osë Time Down (Koha Poshtë) për të caktuar kohën.**
   - ▶ Mund të caktoni kohën në njësi gjysmë orëshe prej 30 minutash ~ 3 orë dhe njësi orëshe nga 3 orë ~ 12 orë.
   - ▶ Ora e funksionit mund të caktohet nga minimumi 30 minuta deri në maksimumin 12 orë.
   - ▶ Funksioni i paravendosur është caktuar në 8 orë.
3. **Shtypni butonin Set (Vendos) për të aktivizuar atë.**
   - ▶ Treguesi i kohëmatësit të fikur ndalon pulsimin dhe koha e rezervuar do t'ju shfaqet për 3 sekonda.
     Më pas kondicioneri vepron në mënyrën good'sleep(Freskët) .
   - ▶ Nëse nuk shtypni butonin **Set** (Vendos) brenda 10 sekondash pasi të keni shtypur butonin **good' sleep** apo **Time up** (Koha Lart) ose **Time Down** (Koha poshtë), kondicioneri do të kthehet në gjendjen e mëparshme. Kontrollo kohëmatësin e fikur dhe treguesin në njësinë e brendshme.

| Anulo | Shtypni butonin **Cancel** (Anulo) edhe një herë. |
|---|---|

| | |
|---|---|
| + Temp – | Mund të vendosni temperaturën e dëshiruar me 1˚C në kufirin 16˚C~30˚C. |
| ︿ Fan ﹀ | Shpejtësia e ventilatorit do të rregullohet automatikisht sipas mënyrës good' sleep.<br>Sidoqoftë, nëse zgjidhni mënyrën good' sleep ndërkohë që është ndezur funksioni i ngrohjes, ju mund të rregulloni shpejtësinë e ventilatorit . |
| (swing) | Drejtimi i rrjedhshmërisë së ajrit do të rregullohet në mënyrë automatike sipas mënyrës good' sleep.<br>Sidoqoftë, nëse zgjidhni mënyrën good' sleep ndërkohë që është ndezur funksioni i ngrohjes, ju mund të rregulloni drejtimin e rrjedhshmërisë së ajrit . |

## Temperatura dhe shpejtësia e ventilatorit ndryshojnë në mënyrën good' sleep .

- Bie në gjumë: Ju vë në gjumë duke ulur temperaturën.
- Gjumë me tingull: Relakson trupin tuaj dhe ngre temperaturën tuaj lehtësisht.
- Zgjohu nga mënyra good' sleep: Ju mundëson që të zgjoheni nga ajri i rehatshëm dhe që ju të ndiheni të rifreskuar.


SHËNIME

- Vendos kohëmatësin e fikjes në mënyrën good' sleep në mbi 5 orë. Mund të bëni gjumë të çrregullt nëse good' sleep është vendosur shumë i shkurtër ose shumë i gjatë sepse ai është paracaktuar për një periudhë 8-orëshe.
- Nëse mënyra good' sleep është vendosur në më pak se 4 orë, operacioni do të ndërpritet në të njëjtën kohë. Nësë mënyra good' sleep është caktuar mbi 5 orë, do të veprojë në fazë Wake up (Zgjohu) nga ora e fundit para se ajo të ndalojë.
- Temperatua e rekomanduar është midis 25˚C~27˚C për ftohje dhe 21˚C~23˚C për ngrohje.

SHQIP






  

# Konfigurimi i kohëmatësit të ndezjes/fikjes

Mund të caktoni kondicionerin që të ndizet/fiket në mënyrë automatike në kohën e dëshiruar.

## Vendosja e kohëmatësit të ndezjes kur kondicioneri është i fikur / kohëmatësit të fikjes kur kondicioneri është i ndezur.

Konfigurimi i kohëmatësit të ndezjes







1. **Shtypni butonin On Timer (Kohëmatësi i ndezjes)/Off Timer (Kohëmatësi i fikjes).**
   - ▶ Treguesi i kohëmatësit të ndezjes/fikjes do të pulsojë në ekranin e telekomandës.
2. **Shtypni butonin Time Up (Koha Lart) osë Time Down (Koha Poshtë) për të caktuar kohën.**
   - ▶ Mund të caktoni kohën në njësi gjysmë orëshe prej 30 minutash ~ 3 orë dhe njësi orëshe nga 3 orë ~ 24 orë.
   - ▶ Ora e funksionit mund të caktohet nga minimumi 30 minuta deri në maksimumin 24 orë.
3. **Shtypni butonin Set (Vendos) për të aktivizuar atë.**
   - ▶ Treguesi i kohëmatësit të kyçur ndalon pulsimin dhe koha e rezervuar do t'ju shfaqet për 3 sekonda.
   - ▶ Nëse nuk shtypni butonin **Set** (Vendos) brenda 10 sekondave pasi të keni zgjedhur kohën, kondicioneri do të kthehet në gjendjen e tij të mëparshme. Kontrolloni treguesin e kohëmatësit ndezjes ose fikjes dhe treguesin ⏲ në njësinë e brendshme.

Konfigurimi i kohëmatësit të fikjes







| Anulo | Shtypni butonin **Cancel** (Anulo). |
|---|---|

| **Opcione shtesë janë të disponueshme në mënyrën e Kohëmatësit të Ndezjes** | |
|---|---|
|   | Mund të zgjidhni nga Auto/Freskët/Thatë/Ventilator/Ngrohtë. |
|   | Mund të rregulloni temperaturën në mënyrën Auto/Freskët/Thatë/Ngrohtë. |

SHËNIME

- Vetëm parametrat më të fundit të kohëmatësit do të aplikohen midis kohëmatësit të ndezjes/fikjes dhe kohëmatësit të fikjes të mënyrës good' sleep.
- Pas Konfigurimi i kohëmatësit,koha do t'ju shfaqet për 3 sekonda.





| Kombinimi i Kohëmatësit të ndezjes dhe fikjes | |
|---|---|
| **Nëse kondicioneri është i ndezur** | **Nëse kondicioneri është i fikur** |
| Koha e paracaktuar në kohëmatësin e ndezjes është më e gjatë se kohëmatësi i fikjes<br>P.sh) Kohëmatësi i ndezjes : 3 orë, Kohëmatësi i fikjes: 1 orë<br>- Kondicioneri do të veprojë kohëmatësin e fikjes pas 1 ore nga momenti që ju keni vendosur kohëmatësin. Kondicioneri juaj do të ndizet pas 2 orësh. | Koha e paracaktuar në kohëmatësin e ndezjes është më e shkurtër se kohëmatësi i fikjes<br>P.sh) Kohëmatësi i ndezjes : 3 orë, Kohëmatësi i fikjes: 5 orë<br>- Kondicioneri do të veprojë kohëmatësin e ndezjes pas 3 orësh nga momenti që ju keni vendosur kohëmatësin. Kondicioneri do të qëndroj për 2 orë dhe më pas do të fiket automatikisht. |


SHËNIME

- Koha e konfigurimit të kohëmatësit të ndezjes dhe fikjes duhet të jenë të ndryshme nga njëra tjetra.
- Shtypni butonin **Cancel** (Anulo) në telekomandën tuaj ndërsa kombinimi i kohëmatësit është ndezur. Të dy kohëmatësit, ai i ndezjes dhe fikjes do të anoluhen dhe treguesi do të zhduket.



# Përdorimi i funksionit Smart Saver

Ky funksion do të vendosë kufirin e temperaturës për t'ju ndihmuar të kurseni energji ndërsa kondicioneri vepron në mënyrën Freskët.







**Shtypni butonin Smart Saver në telekomandë derisa kondicioneri të veprojë në mënyrën Cool (Freskët).**

▶ Treguesi Smart Saver dhe treguesi i lëvizjes së ajrit shfaqen automatikisht në ekranin e telekomandës tuaj.
Tehet e rrjedhjes së ajrit lëvizin lart e poshtë.

▶ Nëse temperaturat aktuale janë më poshtë se 24°C, do të ngrihen automatikisht në 24°C.

| | |
|---|---|
| **Anulo** | Shtypni butonin **Smart Saver** edhe një herë. |


SHËNIME

- Funksioni i Smart Saver është i disponueshëm në mënyrën Cool (Freskët).
- Kur funksioni Smart Saver është i ç'aktivizuar, kufiri i temperaturës do të kufizohet në 24°C~30°C.
- Nëse temperatura e dëshiruar është më e ulët se 24°C, atëherë fikni funksionin Smart Saver duke shtypur butonin e **Smart Saver** përsëri.
- Temperatura/Shpejtësia e ventilatorit mund të rregullohen gjithashtu (shiko faqen 15 për udhëzime).
- Lëvizja e ajrit mund të rregullohet në mënyrë manuale (shiko faqen 16 për udhëzime).
- Nëse shtypni butonin **Mode** (Mënyra) ndërsa funksioni Smart Saver është i ndezur, kjo do të anulojë funksionin e saj.










# Përdorimi i funksionit të Qetë

Mund të zvogëloni zhurmën e prodhuar nga njësia e brendshme.







**Shtypni butonin Quiet (Qetë) në telekomandë ndërsa kondicioneri është në veprim e sipër në mënyrën Freskët/Ngrohtë.**

- ▶ Treguesi Quiet (Qetë) shfaqet në ekranin e telekomandës.
- ▶ Njësia e brendshme vepron më qetë.

| | |
|---|---|
| **Anulo** | Shtypni butonin **Quiet** (Qetë) përsëri. |




- Nëse përdorni një sistem të shumëfishtë, ky funksion do të punojë vetëm kur funksioni i Qetë është vendosur në të gjitha njësitë e brendshme.

# Përdorimi i funksionit Auto Clean

Funksioni auto pastrues do të parandalojë në krijimin e mykut duke eliminuar lagështinë brenda njësisë së brendshme. Njësia e brendshme than lagështinë brenda njësisë. Aktivizoni këtë funksion për tu siguruar që të keni një ajër më të pastër dhe më të shëndetshëm.




**Shtypni butonin Auto Clean.**

**Kur kondicioneri fiket,**

- ▶ Treguesi i auto pastruesit në njësinë e brendshme shfaqet në ekran dhe fillon veprimi i pastrimit automatik.

**Kur kondicioneri ndizet,**

- ▶ Pasi të ndalojë funksionimi i kondicionerit, treguesi i auto pastruesit në njësinë e brendshme shfaqet në ekran dhe fillon veprimi i pastrimit automatik.

※ **Koha e pastrimit automatik mund të ndryshojë në varësi të mënyrës së përdorur më parë.**
Mënyra Auto (freskët), Freskët, Thatë: afërisht 30 minuta.
Mënyra Auto (ngrohje), Ngrohje, Ventilator: afërisht 15 minuta.

| | |
|---|---|
| **Anulo** | Shtypni butonin **Auto Clean** edhe një herë. |




- Kur kondicioneri ndizet, fillon veprimi i pastrimit automatik pasi të ndërpritet funksionimi i kondicionerit.











# Pastrimi i kondicionerit


KUJDES

- **Sigurohuni që gjatë pastrimit kondicioneri të jetë fikur tërësisht dhe i shkëputur nga priza në mur.**



## Pastrimi i njësisë së brendshme

▶ Fshini pjesën e jashtme të njësisë ngadalë me një leckë të pak të lagur ose të thatë sipas nevojës.




SHËNIME

- Kontaktoni qendrën e shërbimit kur të bëni pastrimin e qarkulluesit të nxëhtësisë në njësinë e brendshme sepse duhet të çmontohet.


KUJDES

- Mos pastroni ekranin me detergjent alkaline.
- Mos përdor acid sulfurik, acid hidroklorik, tretës organic (siç psh. hollues, vajguri, aceton etj.) për të pastruar sipërfaqen e produktit apo vendosni ngjitëse mbi të. Ato mund të dëmtojnë sipërfaqen e kondicionerit.

## Pastrimi i qarkulluesit të ngrohjes në njësinë e jashtme

▶ Kur pluhuri grumbullohet në qarkulluesin e ngrohjes, mund të ulet performanca e ftohjes. Prandaj, pastrojeni atë rregullisht.

▶ Spërkateni me ujë për të pastruar pluhurin.


SHËNIME

- Nëse e keni të vështirë ta pastroni vetë qarkulluesin e ngrohjes atëherë kontaktoni qendrën e shërbimit.


KUJDES

- Kini kujdes ndaj teheve shumë të mprehta në qarkulluesin ngrohës të njësisë së jashtme.



**Qarkulluesi Ngrohës**
(Ilustrimet mund të ndryshojnë pak në varësi të modeleve)

## Hapja e panelit

Kapeni fort pjesën e sipërme të panelit të parmë dhe tërhiqeni për ta hapur.
Dhe më pas ngrijeni panelin lart me ngadalë.







# Pastrimi i kondicionerit

## Heqja e filtrit të ajrit

Kapeni dorezën dhe ngriheni lart. Më pas, tërhiqni filtrin e ajrit drejt jush dhe rrëshkiteni poshtë.




## Pastrimi i filtrit të ajrit

Shkuma pastruese e bazuar në filtrin e ajrit kap një numër të madh të grimcave nga ajri. Filtri pastrohet me fshesë elektrike ose duke e larë me dorë.

Hapeni panelin dhe nxirreni filtrin e ajrit jashtë.

**Pastroni filtrin e ajrit me fshesë elektrike ose me furçë të butë. Nëse pluhuri është shumë i rëndë, shpëlajeni me ujë të rrjedhshëm.**



**Thajeni filtrin e ajrit në një hapësirë të ajrosur.**



**Futeni filtrin e ajrit në vendin e mëparshëm dhe mbylleni panelin e parmë.**


SHËNIME

- Pastroni filtrin e ajrit çdo 2 javë ose kur ndizet drita e kujtuesit të pastrimit të filtrit. Kushtet e pastrimit mund të ndryshojnë në varësi të përdorimit dhe kushteve të ambjentit. Në vende me pluhur, pastrojeni një herë në javë.
- Nëse e fikni kondicionerin duke shtypur butonin **Power** ⏻ , kujtuesi i pastrimit të filtrit do të fiket.
- Nëse filtri i ajrit thahet në një hapësirë të mbyllur (ose të lagësht), mund të ketë erëra të këqija. Nëse ndodh kjo, pastrojeni përsëri dhe thajeni në një vend të ajrosur.





# Mirëmbajtja e kondicionerit

SHQIP

Nëse kondicioneri nuk do të përdoret për një periudhë të gjatë, atëherë thajeni kondicionerin për ta mbajtur në kushtet e tij më të mira.

**1. Thani ajrin e kondicionuar tërësisht duke përdorur metodën e Ventilatorit për 3 ose 4 orë dhe ndërprisni energjinë elektrike. Mund të shkaktohet dëmtim i brendshëm nëse lagështira lihet në komponentë.**

**2. Para se të përdorni përsëri kondicionerin, thani pjesët e brendshme përësëri duke e futur në funksion ventilatorin për 3 deri 4 orë. Kjo ndihmon në largimin e erërave të cilat mund të jenë prodhohen prej lagështisë.**

## Kontrollet periodike

Referojuni tabelës vijuese për të mirëmbajtur kondicionerin siç duhet.

| Lloji | Përshkrimi | Çdo 2 javë | Çdo 3 muaj | Çdo 4 muaj | Një herë në vit |
|---|---|---|---|---|---|
| Njësia e brend-shme | Pastro filtrin e ajrit (1) | ● | | | |
| | Pastro tasin e kullimit (2) | | | | ● |
| | Pastro komplet qarkulluesin e nxehtësisë (2) | | | | ● |
| | Pastro tubin e tubit të kullimit (2) | | | ● | |
| | Ndërro bateritë e telekomandës (1) | | | | ● |
| Njësia e jashtme | Pastro qarkulluesin e nxehtësisë nga jashtë njësisë (2) | | | ● | |
| | Pastro qarkulluesin e nxehtësisë nga brenda njësisë (2) | | | | ● |
| | Pastro pjesët elektrike me fryrje ajri (2) | | | | ● |
| | Verifiko që të gjitha pjesët elektrike janë të shtrënguara mirë (2) | | | | ● |
| | Pastro ventilatorin (2) | | | | ● |
| | Verifiko që gjithë pjesët e ventilatorit janë të shtrënguara mirë (2) | | | | ● |
| | Pastro tasin e kullimit (2) | | | | ● |

**●: Ky shënim kërkon kontrollimin e njësisë të brendshme/jashtme në mënyrë periodike, duke ndjekur udhëzimet për të mirëmbajtur kondicionerin siç duhet.**



**KUJDES**

(1) Veprimet e përshkruara duhet të kryhen më shpesh nësë vendi ku është e instaluar është me shumë pluhur.
(2) Këto veprime duhet të kryhen gjithnjë nga një personel i kualifikuar. Për informacione më të hollësishme, shikoni pjesën e instalimit në këtë manual.








# Problemet

Referojuni tabelës vijuese nëse kondicioneri nuk funksionon normalisht. Kjo mund t'ju kursejë kohë dhe shpenzime të panevojshme.

| PROBLEMI | ZGJIDHJA |
|---|---|
| **Kondicioneri nuk punon fare.** | • Kontrolloni nëse është ndezur dhe provojeni përsëri.<br>• Futeni në prizë ose ndizni ndërprerësin e qarkut dhe provoni ta ndizni kondicionerin përsëri.<br>• Kontrolloni nëse keni vendosur kohëmatësin e fikjes. Ndizeni kondicionerin përsëri duke shtypur butonin **Power**. |
| **Rregullimi i temperaturës nuk punon.** | • Kontrolloni nëse keni zgjedhur mënyrën Fan (Ventilator) /Turbo. Në këto forma, temperatura e dëshiruar është caktuar në atë automatike dhe nuk mund të rregulloni temperaturën. |
| **Ajri i ftohtë/ ngrohtë nuk del nga kondicionerit.** | • Kontrollo nëse temperatura e vendosur është më e lartë (gjatë mënyrës Cool)/më e ulët (gjatë mënyrës Heat) se temperatura aktuale. Shtypni butonin **Temp** + ose – në telekomandë për të ndryshuar temperaturën e vendosur.<br>• Kontrollo nëse filtri i ajrit është bllokuar nga pluhuri. Nëse ka shumë pluhur në filtrin e ajrit, atëherë performanca e ftohjes (ngrohjes) mund të ulet. Pastrojini ato shpesh.<br>• Kontrolloni nëse njësia e jashtme është e mbuluar apo instaluar afër ndonjë pengese. Hiqeni mbulesën dhe largojeni pengesën që aty.<br>• Nëse dëshironi ta përdorni kondicionerin nën dritën e diellit, mbulojeni njësinë e jashtme me perde, etj.<br>• Kontrolloni nësë kondicioneri është duke vepruar në mënyrën e shkrirjes. Kur formohet akulli gjatë dimrit apo temperatura e jashtme është e ulët, kondicioneri operon në mënyrë automatike në mënyrën kundër ngrirjes. Në mënyrën kundër ngrirjes, ventilatori i brendshëm ndalon dhe ajri i ftohtë nuk del jashtë.<br>• Nëse dyert dhe dritaret janë të hapura, mund të shkaktojë performancë të dobët freskimi (ngrohjeje)<br>Mbyllni dyert dhe dritaret.<br>• Kontrolloni nëse kondicioneri është ndezur pasi të ketë ndaluar procesi i ftohjes (ngrohjes). Në raste të tilla, vetëm ventilatori do të funksionojë për të mbrojtur kompresorin e njësisë së jashtme.<br>• Kontrolloni nëse gjatësia e gypit është shumë e gjatë. Kur gypi është shumë i gjatë apo tejkalon gjatësinë maksimale të lejueshme, mund të ulet performanca e ftohjes (ngrohjes). |







| PROBLEMI | ZGJIDHJA |
|---|---|
| **Rregullimi i rrjedhjes së ajrit nuk punon.** | • Kontrolloni nëse keni zgjedhur mënyrën Auto/Thatë/ good' sleep. Në këto forma, temperatura e dëshiruar është caktuar në atë automatike dhe nuk mund të rregulloni temperaturën. |
| **Rregullii i shpejtësisë të ventilatorit nuk punon.** | • Kontrolloni nëse keni zgjedhur mënyrën Auto/Thatë/Turbo/ good' sleep. Në këto mënyra, shpejtësia e ventilatorit është caktuar në atë automatike dhe nuk mund të rregulloni shpejtësinë e ventilatorit. |
| **Telekomanda nuk punon.** | • Kontrollo nëse bateritë janë harxhuar.<br>• Sigurohuni që nuk e bllokon gjë sensorin e telekomandës.<br>• Kontrollo nëse ka pajisje me ndriçim të fortë pranë kondicionerit. Dritë e fuqishme që mund të vijë nga llambat fluoroshente ose neonet të cilat mund të pengojnë valët elektrike. |
| **Funksioni i kohëmatësit nuk vendoset.** | • Kontrollo nëse shtypni butonin **Set** (Vendos) në telekomandën tuaj pasi të keni caktuar kohën. |
| **Treguesi pulson vazhdimisht.** | • Shtypni butonin **Power** ⏻ apo shkëputeni nga priza/fikni çelësin e ndërprerësit të qarkut.<br>Nëse treguesi vazhdon të pulsojë, kontaktoni me qendrën e shërbimit. |
| **Gjatë funksionimit përhapen erëra të këqia në dhomë.** | • Kontrolloni nëse pajisja është në një ambjent me tym. Ajroseni dhomën ose ndizni ventilatorin e kondicionerit për 1~2 orë. (Ne nuk përdorim pjesë me erë në kondicioner.) |
| **Tregohet një gabim.** | • Kur treguesi i njësisë të brendshme pulson, kontaktoni me qendrën më të afërt të shërbimit. |
| **Prodhohet zhurmë.** | • Në varësi të gjendjes së përdorimit të kondicionerit, zhurma mund të dëgjohet kur ndryshon lëvizja e ajrit të ftohjes. Është normale. |
| **Prodhohet tym nga njësia e jashtme.** | • Mund të mos jetë nga zjarri por mund të jetë nga avulli i prodhuar gjatë veprimit të shkrirjes së akullit nga qarkulluesi i ngrohësit gjatë mënyrës të Ngrohjes në dimër. |
| **Rrjedh ujë nga vendi i lidhjes së tubave në njësinë e jashtme.** | • Uji mund të jetë grumbullohet për shkak të diferencës së temperaturave. Është normale. |